PROLETARË TË TË GJITHA VENDEVE DHE POPUJ TË SHTYPUR , BASHKOHUNI!

# LIRIA

ORGAN I MARKSISTË-LENINISTËVE TË KOSOVËS TETOR 1980 Nr.1



# "L I R I A"

Liri!Liri thërrasin sot të gjithë popujt e robëruar të botës.Armiqtë imperialistë,socialimperialistë,revizionistë e fashistë kudo në botë dridhen nga kjo thirrje epopujve dhe proletariatit.Të gjithë shtypësit e robëruesit në botë fundin e tyre do ta gjejnë në zjarrin e madh të luftës popullore.

Liri! Liri thirri në shekuj populli shqiptar për Atdheun e tij të dashur.Gjaku lumë u derdh për lirinë e shtrenjtë në tokën e shqipes.

Liri thërret sot Kosova e robëruar,Kosova e shumëvuajtur e martire,Kosova trime.Bijtë e Kosovës luftuan në shekuj për liri,kundër armiqve të shumtë e të egër që lakmonin fushat tona të gjera,malet tona të bukura , pasuritë e shumëta që ka në vete toka jonë e dashur.Me këto lakmi të çmendura kralët e Serbisë e Malit të Zi,me ndihmën e imperializmit evropian,me gjithë luftën heroike të popullit shqiptar,arritën të shkëpusin nga trungu i Shqipërisë gati gjysmën e saj dhe ta fusin nën robërinë e tyre të egër.

Të nisur nga këto lakmi kralët revizionistë të Beogradit me tradhëti dhe me hekur e zjarr e futën sërish nën një robëri të re po aq të egër popullin e Kosovës dhe viseve shqiptare në Maqedoni e Mal të Zi.

Por,populli ynë,që në historinë e tij nuk iu nënshtrua kurrë asnjë robëruesi,sigurisht që nuk u pajtua asnjëherë me sunduesit e rinj revizionistë e shovinistë të tërbuar. Prandaj,populli shqiptar në Kosovë, Maqedoni e Mal të Zi ka luftuar vazhdimisht dhe lufton pa pushuar,në forma të ndryshme,kundër pushtuesëve të sotëm revizionistë,për çlirim kombëtar e shoqëror.Kjo luftë do të rritet gjithnjë e më shumë,do të zgjerohet e thellohet çdo ditë,do të marrë zjarr,do t`i djegë në flakën e saj armiqtë dhe tradhtarët dhe do t`i sjellë fitoren e sigurtë popullit tonë, lirinë e ëndërruar në shekuj.Kosovën pa pushtues,pa shtypës e shfrytëzues,të lirë e të bashkuar me Atdheun socialist do ta bëjë vetëm gjaku i pastër i bijve më të mirë të saj.

Organi "Liria" po del me qëllim që ta ndihmojë këtë luftë të popullit tonë për të drejta e liri.

"Liria" në gjithë punën e saj do të frymëzohet nga aspiratat e larta të popullit dhe do të orientohet nga një vijë e drejtë politike e ideologjike marksiste-leniniste.

"Liria" do të jetë një tribunë e vërtetë e popullit që ka për qëllim të ndihmojë bashkimin e gjithë popullit në luftë kundër pushtuesëve dhe tradhtarëve.

"Liria" do të luftojë pa mëshirë kundër armiqëve të popullit tonë dhe do të demaskojë propagandën e poshtër demagogjike e mashtruese të tij.



"Liria" do të pasqyrojë urrejtjen e madhe që ka mbushur gjokset shqiptare kundër regjimit shtypës e shfrytëzues,luftën e popullit që bëhet në forma të ndryshme kundër këtij regjimi,do t`i sqarojë masat mbi gjendjen brenda dhe jashtë vendit si dhe do t`i orientojë ato në situatat e ndryshme.

"Liria" do t`i tregojë popullit qartë cilët janë armiqtë e vërtetë të tij,kush i rrëmbeu lirinë ,kush e vrau dhe e mashtroi,kush e dëboi nga vatrat e veta,kush e varfëroi dhe e çoi në këtë gjendje të mjeruar,kush i përplas nëpër burgjet e errëta jugosllave bijtë e tij,kush e shtyp dhe e shfrytëzon kaq egërsisht dhe do t`i tregojë cila është rruga e shpëtimit nga robëria e tmerrshme.

"Liria" do t`i mbrojë me guxim interesat e popullit tonë të robëruar para çdo armiku.

"Liria" jonë do të jetë gjithë jetën tribunë e së vërtetës,e drejtësisë dhe zëri i lirisë së vërtetë të popullit tonë.

"Liria" do të punojë e luftojë me vullnet të hekurt për edukimin dhe kalitjen e popullit me një patriotizëm të flaktë e revolucionar.

"Liria" do të ngrejë lart me krenari traditat e shkëlqyera luftarake të së kaluarës së lavdishme të popullit tonë,përpjekjet e luftërat e tij për liri e bashkim kombëtar.

"Liria" do të pasqyrojë fitoret madhështore të ndërtimit e të mbrojtjes së socializmit në Shqipërinë nënë,nën udhëheqjen e Partisë së lavdishme të Punës dhe shokut Enver Hoxha.

"Liria" do të karakterizohet nga fryma e lartë e internacionalizmit proletar.Në luftë për çlirim ne nuk jemi vetëm;proletariati dhe popujt e shtypur kudo në botë luftojnë kundër shtypesve e shfrytëzuesëve të tyre;me ne janë të gjithë popujt liridashës të botës.

"Liria" do të përkrahë luftën çlirimtare në Jugosllavi e kudo në botë dhe është kundër politikës antipopullore e gjakatare të imperializmit me atë amerikan në krye,të socialimperializmit sovjetik,të atij kinez dhe të reaksionarëve të çdo ngjyre.

Këtë mision ka "Liria" jonë.

# ASNJË MASË E REVIZIONISTËVE NUK MUND TA MPOSHTË POPULLIN TONË HEROIK

K. Z.

Pushtuesit revizionistë jugosllavë dhe shërbëtorët e tyre shqiptarë,kohëve të fundit, kanë ndërmarrë kundër popullit tonë një varg masash të dhunës e të demagogjisë.Këto masa të revizionistëve nuk janë të panjohura për popullin tonë dhe nuk e çudisin atë. Gjatë gjithë sundimit të tyre të egër revizionistët jugosllavë nuk kanë lënë metodë e mjet pa përdorur me qëllim që ta shtypin e shfrytëzojnë sa më egërsisht popullin tonë dhe të shuajnë çdo aspiratë e përpjekje të tij për çlirim kombëtar e shoqëror.

Menjëherë pas luftës klika gjakatare e Tito-Rankoviçit ndërmorri masa të papara për ta shfarosur,dëbuar e shkombëtarizuar popullin tonë në Kosovë,Maqedoni e Mal të Zi dhe për të realizuar në këtë mënyrë ëndërrat e çmendura të paraardhësve të tyre shovinistë. Zhdukja mizore e dhjetëra mija shqiptarëve gjatë dhe pas luftës,dëbimi me dhunë për në Turqi e vende të tjera i qindra mija të tjerëve,rrahja e poshtërimi i pothuajse të gjithë burrave kosovarë gjatë aksionit famëkeq të armëve,plaçkitja e pamëshirshme e pasurive tona natyrore,grabitja e dhunshme e tokës dhe bereqetit janë vetëm disa nga masat që xhelatët titistë ushtruan mbi kurrizin e popullit tonë.Por,megjithë këto masa të përbindëshme ata nuk ia arritën qëllimit të tyre. Populli ynë trim e patriot nuk u shfaros,nuk e lëshoi tokën e tij të dashur,nuk e harroi gjuhën e tij të ëmbël,zakonet e traditat e lashta shqiptare.Ai nuk u frikësua e nënshtrua para dhunës e terrorit fashist të revizionistëve,por,përkundrazi,urrejtja dhe pezmi i tij u shtuan edhe më shumë.

Propaganda revizioniste ngriti në qiell disa reforma që klika e Titos u deturua të bënte pas vitit 1967 dhe u përpoq ta bindë popullin tonë se tani e tutje do të ndryshonte politika titiste ndaj shqiptarëve,se tani atyre do t`u sigurohej liria e barazia e vërtetë etj.,etj.Krimet e pashembullta që klika titiste kishte kryer kundër popullit tonë u quajtën "deformime","shtrembërime"e "gabime" që qenkan bërë"pa dijeninë e Titos" dhe në"kundërshtim me politikën e Lidhjes së Komunistëve të Jugosllavisë"!Të gjitha fajet për ato që i ishin bërë shqiptarëve iu ngarkuan njërit nga bashkëpunëtorët më të ngushtë të Titos,xhelatit Rankoviç,të cilin klika e Titos e rrëzoi për hesape të veta dhe aspak për krimet ndaj popullit shqiptar që kishin kryer së bashku me të sa e sa vite më parë.

Kishte edhe nga ata që u gënjyen nga kjo demagogji dhe menduan se duke ndërruar qimen, ujku po e harronte edhe zakonin.Por,populli ynë,që në shekuj është mësuar me manovra të ndryshme të armiqve të tij,nuk u mashtrua nga reformat dhe propaganda e revizionistëve.Ai e kuptoi se ishin të njejtat qëllime të të njejtit armik,se ato që po ndryshonin ishin vetëm format e mjetet e shtypjes e shfrytëzimit.Masat e reja të revizionistëve jo vetëm që nuk e gënjyen popullin tonë,por përkundrazi,bënë që të shtohet edhe më shumë urrejtja ndaj shtypësve e shfrytëzuesëve dhe lufta e tij për të drejta e liri.

Viteve të fundit,kur kjo luftë,si rezultat i shtimit të pakënaqësisë e urrejtjes së masave dhe ngritjes së ndërgjegjes së tyre kombëtare e klasore,po bëhet gjithnjë e më e vendosur,më e organizuar dhe po merr përmasa gjithnjë e më shqetësuese për regjimin,klika titiste dhe zagarët e saj shqiptarë kanë hequr maskën dhe janë hedhur mbi popullin tonë me të gjitha mjetet dhe forcat e tyre.Periudhën pas Rankoviçit,gjatë së cilës populli ynë fitoi disa të drejta,revizionistët tani po e dënojnë si "periudhë të liberalizmit",duke arsyetuar kështu hapur vënien përsëri në plan të parë të politikës së tyre të dhunës.Si rezultat numri i policëve,agjentëve e spiujve po shtohet pa ndërprerje.Bastisjet dhe arrestimet janë bërë të zakonshme dhe shtohen nga viti në vit.Populli ynë po sheh të ringjallen përsëri veprimet gjakatare të kohës së Rankoviçit.

Revizionistët jugosllavë asnjëherë nuk kanë hequr dorë nga politika e shkombëtarizimit të viseve të pushtuara shqiptare dhe sllavizimit të tyre.Këtë politikë të poshtër ata po e ndjekin edhe sot me mjete e forma të ndryshme.Më tepër se 130 mijë shqiptarë kanë lënë shtëpitë e tyre dhe për të siguruar kafshatën e gojës derdhin djersën nëpër viset e ndryshme të Jugosllavisë dhe jashtë saj. Sa familje shqiptare nga Kosova,Maqedonia e tani,pas tërmetit të 15 prillit,sidomos nga Mali i Zi,braktisin përgjithmonë vatrat e tyre dhe vendosen nëpër republikat jugosllave apo vende të ndryshme të botës.Nga ana tjetër tokat shqiptare popullohen vazhdimisht me popullsi sllave.Në mënyrë të veçantë shovinistët maqedonas po përpiqen me çdo kusht të grumbullojnë gjithë diasporen maqedonase dhe ta vendosin atë nëpër viset shqiptare.Në këtë mënyrë shovinistët jugosllavë synojnë të ndryshojnë strukturën nacionale të popullsisë së tokave shqiptare dhe t`i shpallin pastaj tokat tona si toka serbe,malazeze apo maqedonase.Aq larg kanë shkuar ata në këto përpjekje sa që në emër të planifikimit të familjes etj. të përpiqen që me masa masive mjeksore të pengojnë edhe shtimin natyror të shqiptarëve! Vallë a s`janë këto vazhdim i planeve dhe masave të egra të Çubrilloviçit, Rankoviçit e xhelatëve të tjerë si këta?



Gjatë vizitës së tij të fundit në Kosovë, ashtu si edhe gjatë vizitave të tij të mëparshme,kryerevizionisti Tito i ndërseu disa herë kundër popullit tonë këlyshët e tij në Kosovë,të cilët ende pa u larguar ai filluan një fushatë të paparë ndjekjesh,bastisjesh e arrestimesh.Mijëra bijë e bija të popullit nga më të mirët u rrahën e u torturuan në mënyrë shtazarake,të denjë vetëm për "udbashët" e Rankoviçit.Dhjetëra bijë të popullit u nxorrën para gjyqeve revizioniste dhe iu dhanë dënime të rënda,të shumtën në mungesë të plotë të fakteve.Të gjitha proceset gjyqësore u mbajtën me dyer të mbyllura,sigurisht jo nga frika se mos populli do t`i sulmonte bijtë e tij,siç përralliste "Politika",por nga frika e madhe që ka regjimi titist nga populli i mbushur plotë pezmë e urrejtje.

( Vijon në faqen 3 )

Pushtuesit revizionistē dhe hyzmeqarēt e tyre shqiptarē shpresuan se me kēto masa do ta frikēsonin popullin tonē,por,siç detyrohen tē pranojnē edhe vetē,u gabuan keq. Populli ynē jo vetēm nuk u frikēsua,por e shtoi edhe mē shumē urrejtjen dhe luftēn e tij kundēr regjimit titist,kurse bijtē e tij me qēndresēn dhe luftēn heroike nē gjyqet dhe burgjet anē e kērd Jugosllavisē,po u kallin tmerrin armiqve e tradhtarēve,edhe duke qenē tē lidhur me pranga e zinxhirē.

Me anē tē kētyre masave armiku synon tē zbulojē e tē zhdukē nē radhē tē parē patriotēt dhe komunistēt e vērtetē,tek tē cilēt ai me tē drejtē sheh edhe rrezikun mē tē madh. Me qēllim qē t`i diskreditojē ata dhe t`i izolojē nga populli,nga nēna qē i ka lindur, ai ka ndērmarrē kundēr tyre njē fushatē tē gjerē shpifjesh e trillimesh.Pēr kētē qēllim, armiku mundohet t`i futē ata nē njē thes me gjithēfarē elementēsh,t`i akuzojē ata si "nacionalistē","irredentistē","reaksionarē","armiqē tē popullit" etj.,etj.Por,populli ynē nuk mashtrohet.Ai i njeh mirē dhe din din t`i dallojē bijtē e tij tē vērtetē dhe armiqtē e tij tē vērtetē.

Krahas masave tē egra tē dhunēs,revizionistēt jugosllavē dhe shērbētorēt e tyre kanē vēnē nē veprim njē makinē tē tērē propagandistike me qēllim qē t`i mashtrojnē,çorodisin e degjenerojnē masat popullore dhe,nē kētē mēnyrē,t`i largojnē ato nga hallet dhe problemet e shumēta qē i preokupojnē,nga lufta e tyre pēr tē drejta e liri.

Mjetet e propagandēs revizioniste,shtypi, radioja,televizioni etj.po mundohen me tē gjitha mēnyrat t`ia mbushin mendjen popullit tonē se Jugosllavia na qenka atdheu ynē,se sistemi i saj"vetadministrues" na qenka"sistem i vērtetē socialist",sistemi "mē human" e "demokratik",sistem qē u siguroka masave "liri", "mirēqenie" e "beçati", se politika e "mosangazhimit" na qenka "e vetmja politikē e jashtme e drejtē" etj.,etj.Por,populli ynē nuk mashtrohet nga kēto profka.Ai e ka tē qartē dhe po e kupton gjithnjē e mē mirē se Jugosllavia e revizionistēve ēshtē atdheu ynē aq sa ishte Turqia e sulltanēve,Jugosllavia e kralēve apo Italia fashiste,se Jugosllavia e Titos ēshtē socialiste,humane e demokratike aq sa ēshtē Spanja e Karlosit apo Kili i Pinoçetit.Populli ynē po e kupton gjithnjē e mē mirē se "liria","barazia","mirēqenia"e"begatia" revizioniste s`janē gjē tjetēr pos shtypje e shfrytēzim i egēr kolonial e kapitalist,pos krizē e inflacion i papērmbajtur, ngritje e pērditshme e çmimeve,papunēsi,skamje,kurbet e mjerim.Ai po e kupton,gjithashtu, se politika e jashtme e revizionistēve jugosllavē s`ēshtē gjē tjetēr pos njē politikē antimarksiste e kundērrevolucionare,politikē e shitjes sē interesave dhe sovranitetit tē popujve tē Jugosllavisē tek superfuqitē dhe vendet tjera imperialiste.

Qysh kur ishte gjallē Titoja dhe sidomos pas vdekjes sē tij,propaganda revizioniste nē Jugosllavi dhe Kosovē,duke fryrē deri nē absurd kultin e Titos,u mundua ta nxirrte atē si"njeriun mē tē madh tē shekullit"(mē i madh edhe se Lenini!),si "birin mē tē dashur tē kombeve e kombēsive tē Jugosllavisē"etj.,etj.

Nē mēnyrē tē veçantē krerēt sahanlēpirēs tē Kosovēs dhe disa kalemxhinj tē shitur u munduan ta nxjerrin Titon edhe si "mikun mē tē madh" dhe "njeriun mē tē dashur tē shqiptarēve".Por,populli ynē i njeh mirē "meritat" e revizionistit Tito,i njeh krimet dhe mizoritē e pashembullta qē janē kryer mbi kurrizin e tij nga ky tiran dhe antishqiptar i tērbuar dhe nuk gēnjehet dot.

Rēndēsi tē veçantē,nē pērpjekjet e tyre pēr ta mbajtur popullin tonē nē robēri,revizionistēt jugosllavē dhe tradhtarēt shqiptarē po i kushtojnē shthurrjes dhe degjenerimit tē masave popullore dhe sidomos tē rinisē, si mjet tē preferuar pēr t`i trullosur e çorodítur ato dhe pēr t`iu shuar kēshtu atyre çdo ndjenjē patriotike e revolucionare.Pēr kētē qēllim ata po pērhapin me tē gjitha mjetet e tyre artin dhe kulturēn dekadente,religjionin, modēn borgjeze e mēnyrēn amerikane tē jetesēs, alkoholizmin,pornografinē,prostitucionin etj. Por,a do tē lejojē vallē rinia jonē e pastēr dhe e zjarrtē qē tē bjerē nē batakun ku duan ta hedhin armiqtē e saj?Jo. Ajo po e kupton se rruga e saj nuk ēshtē rruga e jetēs sē shthurrur,boshe e pa ideale,tē cilēn ia tregojnē revizionistēt,por rruga qē u tregon atyre Avni Rrustemi,Qemal Stafa e Emin Duraku,rruga qē u tregon marksizēm-leninizmi,rruga e luftēs pēr liri e socializēm.Kētē dhe vetēm kētē rrugē do tē ndjekē rinia jonē revolucionare.

Njē propagandē tē poshtēr po bējnē pushtuesit revizionistē dhe zagarēt e tyre shqiptarē edhe kundēr Atdheut tonē tē dashur,Shqipērisē socialiste.Ata,pēr demagogji,herēpashere deklarojnē se janē shumē tē interesuar pēr marrdhēnie "tē mira" e "miqēsore" me Shqipērinē,kurse nē mbledhjet e shumēta qē organizojnē nē popull fabrikojnē kundēr saj trillime e shpifje nga mē tē poshtrat.Nē kētē mēnyrē ata pērpiqen,pērveç tjerash,edhe tē armiqēsojnē popullin tonē tē robēruar nē Kosovē, Maqedoni e Mal tē Zi me vēllezērit tanē tē lirē nē Shqipēri,me Partinē e lavdishme tē Punēs dhe udhēheqjen e saj marksiste-leniniste. Por,siç e ka bērē tē qartē shoku Enver nē Kongresin e 7-tē tē Partisē,kēto pērpjekje janē krejtē tē kota dhe do tē dēshtojnē me turp. Populli ynē po i sheh sukseset madhēshtore qē po korr Atdheu i tij nē tē gjitha fushat,po e sheh nē praktikē drejtēsinē e politikēs sē kristaltē marksiste-leniniste tē Partisē sē Punēs dhe nuk po u beson mē tē lehurave tē armiqve dhe tradhtarēve.Dashuria e tij ndaj Shqipērisē socialiste,Partisē sē saj syshqiponjē dhe udhēheqēsit tonē tē madh shokut Enver Hoxha,ēshtē aq e madhe sa qē nuk mund ta shuajē e lēkundē dot asnjē forcē nē botē.

Populli ynē heroik,qē kurrē nē historinē e tij tē lavdishme nuk ēshtē nēnshtruar e pērulur para armiqve tē tij tē shumtē e tē egēr, nuk bie nē gjunjē as para kralēve revizionistē tē Beogradit dhe njē grushti shqiptarēsh tē shitur.Ai nuk frikēsohet nga dhuna e egēr e regjimit titist dhe as mashtrohet nga propaganda e tij e poshtēr,por, ashtu si tē gjithē armiqve tē tjerē,do t`i tregojē edhe atij grushtin e tij dērmues.I bashkuar si njē trup i vetēm,populli ynē do tē vazhdojē luftēn e tij deri nē fitoren e plotē dhe do tē çojē nē vend amanetin e shenjtē tē Isa Boletinit, Bajram Currit e Shotē Galicēs,tē Ali Kelmendit,Asim Vokshit,Emin Durakut e mijēra dēshmorēve tē ndritur, qē jetēn e tyre ia falēn lirisē sē shtrenjtē.

# Dëgjoni RADIO TIRANËN



| ORA | NË VALË të mesme (MW) | NË VALË të shkurtëra (SW) |
|---|---|---|
| 5-7 | 221 m. | 60 m. |
| | 275 m. | |
| | 463 m. | |
| 7-8 | 275 m. | 60 m. |
| | 463 m. | |
| 8-12 | 221 m. | 60 m. |
| | 300 m. | |
| 12-18 | 275 m. | 60 m. |
| | 463 m. | |
| 18-20,30 | 221 m. | 60 m. |
| | 275 m. | |
| | 463 m. | |
| 20,30-23 | 221 m. | |
| | 275 m. | |
| | 463 m. | |

Emisioni për shqiptarët jashtë Atdheut

| ORA | NË VALË të mesme (MW) | NË VALË të shkurtëra (SW) |
|---|---|---|
| 1-2 | | 31 m. |
| | | 41 m. |
| | | 49 m. |
| 3-4 | | 31 m. |
| | | 41 m. |
| | | 49 m. |
| 7-8 | 247 m. | 49 m. |
| 14-15 | 206 m. | 42 m. |
| 19-20 | | 42 m. |
| | | 49 m. |

# Shoku Enver Hoxha për Kosovën

# ZEMRA JONË LËNGON PËR TA

Pjesë nga libri "TËRMETI LËKUND MALET POR JO SHQIPTARIN"
(Fjalime të mbajtura në rrethin e Shkodrës Tetor 1979)

... Asnjëherë nuk kemi pasur dhe nuk do të kemi besim tek imperialistët dhe te revizionistët. Asnjëherë nuk jemi gënjyer e nuk do të gënjehemi nga fjalët dhe nga qëndrimet e tyre të pabesa. Historia ne na ka mësuar të ruhemi nga imperialistët, nga kapitalistët dhe nga imperialistët e rinj — revizionistët, të cilët, si dinakë që janë, në çdo kohë e kanë djegur, e kanë vjedhur, e kanë grabitur dhe e kanë copëtuar Shqipërinë.

Vëllezërit tanë shqiptarë në Jugosllavi vuajnë. Një nga vendet më të prapambetura në Jugosllavi është Kosova. Edhe shqiptarët në Maqedoni vuajnë, por tashti, pas tërmetit të 15 prillit të këtij viti, më keq akoma janë vëllezërit tanë shqiptarë në Mal të Zi. Zemra jonë lëngon për ta. Si të mos na dhembë zemra për mijëra vëllezërit tanë në Hot e në Grudë, në Ulqin e në Tivar, kur tash që po vjen dimri nuk do të kenë çati për të futur kokën?

Jugosllavia e Titos është një shtet bankrut, i falimentuar me tërë kuptimin e fjalës. Themi kështu jo thjesht për arsye se ne i kemi armiq titizmin, Titon dhe sistemin kapitalist jugosllav, por sepse ky është një realitet që e njeh gjithë bota. Në Jugosllavinë titiste kapitali i huaj, me ligj, ka hedhur kthetrat e përgjakura. Ndërmarrjet «vetadministruese», me të cilat mburren revizionistët jugosllavë, janë të kapitalit amerikan, gjermanoperëndimor, francez dhe të vendeve të tjera kapitaliste, që kanë siguruar, me ligj, të drejtën e pronësisë mbi to. Vetëm borxhet e deklaruara të Titos ndaj kapitalit të huaj arrijnë shumën prej 16 miliardë dollarësh. Këto borxhe e kapërcejnë kufirin maksimal të 49 përqindshit, që ka caktuar Skupshtina Federative për investimet e huaja. Sipas ligjit jugosllav aksionet e huaja nuk mund të jenë më tepër se 49 për qind, kurse 51 për qind duhet të jenë kapitale të jugosllavëve. Duke dhënë vazhdimisht kredi e duke investuar kapitale, kapitalistët e huaj, në një përqindje mjaft të madhe, i kanë kthyer ndërmarrjet jugosllave në pronësi të tyre. Një përqindje e vogël e kapitalit është e shtetit jugosllav. Gjysma e interesit të këtij kapitali shkon në xhepin e klikës së Titos dhe të borgjezisë së re titiste.

Miqtë, vëllezërit dhe motrat, që na vijnë këtu nga Jugosllavia, kënaqen kur shohin vendin tonë socialist. Ndjenja e vetëmbrojtjes, e qëndrueshmërisë dhe e vendosmërisë për të mos lënë të zhduken gjuha, zakonet dhe traditat e shqiptarizmit, atyre u shtohen çdo ditë e më shumë. Edhe armiqtë e kanë marrë vesh se ç'po bëhet këtu, ku, për 5 muaj, po inaugurohen këto ndërtime, që janë më të bukura se ç'ishin para tërmetit.

Titoja ka katër ditë që u ngrit dhe vajti në Kosovë dhe, prej andej u kthye prapë në Beograd. Atje ai bëri disa mbledhje dhe përrallisi disa fjalë. U detyrua të pranonte realitetin që në Jugosllavi ka një minoritet të madh shqiptar, por këtë fakt ai nuk e fsheh dot, se në Kosovë ka 1 milion e 500 mijë shqiptarë, në Maqedoni nja 400 mijë, në Malin e Zi 40 mijë. Kështu në Jugosllavi bëhen rreth dy milionë Shqiptarë.

Titoja gjatë vizitës në Kosovë nuk harroi të na atakonte ne kur tha se nuk mund të zhvillohet një vend në qoftë se rri i mbyllur. Ai nuk na përmendi me emër, por aluzioni i tij ishte për ne, se armiqtë, duke shpifur kundër nesh, na akuzojnë për vetizolim. Gjatë bisedave që bëri, ai tha se Kosova ka pasuri të mëdha, si-



kur këtë nuk e dinin kosovarët, por heshti për faktin që këto pasuri i përpunon Sllovenia e Kroacia. Nuk i bëri zemra të thoshte që të ngrihen fabrika dhe të përpunohen mineralet në Kosovë. Ai u detyrua të konstatojë faktin e pamohueshëm dhe të hidhur që frytet e pasurisë së Kosovës i rrëmbejnë të tjerët, por nuk zuri në gojë se në qoftë se Sllovenia e ka nivelin e jetesës 100 për qind, Kosova e ka 30-35 për qind.

Titoja bëri një xhiro të shpejtë në Pejë, në Prizren e në Gjakovë. Po përse e bëri këtë vizitë në Kosovë Titoja? E bëri për të qetësuar disi ndjenjat e patriotizmit, të lirisë dhe të pavarësisë, që janë të mëdha në Kosovë. Këto ndjenja patriotike të shqiptarëve, që jetojnë në Jugosllavi, Titoja dhe shokët e tij i cilësojnë si «irredentizëm», si «nacionalizëm»!

Ndihma jonë për zhvillimin e kulturës luan një rol të madh në Kosovë. Ky zhvillim dhe gjuha amtare atje nuk mund të frenohen. Në radion, në televizionin dhe në shtypin kosovar është adaptuar drejtshkrimi i gjuhës shqipe, tash kosovari lexon, flet dhe shkruan ashtu si ne. Këtë gjë populli atje e realizoi në një kohë shumë të shkurtër, se e ka nxitur zjarri që e digjte nga brenda. Ne do të vazhdojmë politikën e marrëdhënieve të drejta me vëllezërit tanë të gjakut e të gjuhës.

Jo vetëm arsimin e kulturën, por edhe tregtinë ne përpiqemi ta zhvillojmë e ta zgjerojmë me Kosovën dhe me Maqedoninë ku jetojnë vëllezërit tanë shqiptarë, se, nëpërmjet këtyre marrëdhënieve, ata do të shohin më nga afër zhvillimin e vendit tonë në rrugën e socializmit...

# GJENDJE E RËNDË NË EKONOMINË E KOSOVËS

Si rrjedhim i rrugës kapitaliste të zhvillimit dhe të pozitës koloniale në të cilën ndodhet,ekonomia e Kosovës është mbërthyer në darën e një krize të rëndë e të gjithanshme. Viti 1980,si edhe vitet e mëparshme,për Jugosllavinë revizioniste është një vit i vështirë. Veçanërisht e rëndë paraqitet gjendja në Kosovë,ku pasojat e krizës ekonomike janë më të theksuara se kudo tjetër në Jugosllavi.Ekonomia e Kosovës jo vetëm që nuk po bën hapa përpara,por gjendja e saj po keqësohet edhe më shumë.Mosrealizimi i planeve të prodhimit e në shumë degëria e dukshme e tij,humbjet gjithnjë e më të mëdha,borxhet e shumta e deficiti tregtar rekord,aftësia e dobët riprodhuese dhe akumuluese,ngritja astronomike e çmimeve dhe e kostos së jetesës,shtimi i madh i numrit të të papunëve,emigrimi në masë i fuqisë punëtore e plagë të tjera si këto,që po vazhdojnë të thellohen, e sollën ekonominë e Kosovës në një gjendje tepër të rëndë. Këto plagë bënë që gjatë viteve të fundit Kosova jo vetëm nuk u zhvillua 60 për qind më shpejtë se mesatarja jugosllave,siç planifikohej, por përkundrazi,ritmet e zhvillimit të saj ishin për jo më pak se 50 për qind nën këtë mesatare.

Një nga sëmundjet më të rënda e të pashërueshme në ekonominë e Kosovës janë humbjet e mëdha dhe të vazhdueshme.Gjatë vitit të kaluar,jo më pak se 112 ndërmarrje ekonomike kishin hiç më pak se 1,4 miliard dinarë(të rinj) humbje,prej të cilave 72 për qind i takonin industrisë dhe xehtarisë.

As këtë vit nuk u bënë hapa përpara,por gjendja u keqësua edhe më . Në nivelin e vitit të kaluar,gjatë gjashtëmujorit,prodhuan 17 degë të rëndësishme të industrisë.Vetëm ekonomia e Prishtinës,gjatë gjysmës së parë të këtij viti kishte rreth 242 milionë dinarë humbje,e Mitrovicës 117, e Ferizajt 119 milion etj.

Shtimi i vazhdueshëm i humbjeve,i numërit të organizatave që i krijojnë ato dhe i numrit të punonjësve mbi të cilët bie barra e tyre,është vetëm njëra anë e së keqes.E keqja tjetër është se ato duhet të mbulohen duke u futur në borxhe të reja,në bankat dhe fondet e ndryshme,duke i shfrytëzuar rezervat e fundit,mjetet e destinuara për zgjerimin e kapaciteteve,mjetet për pushim e konsum të përbashkët të punonjësve etj.Si pasojë vështirësohen edhe më shumë kushtet e punës,punëtorët marrin paga të zvogëluara e minimale ose hidhen krejtësisht në rrugë.(Vetëm gjatë vitit 1978 rreth 1000 vetë) Shumë ndërmarrje,për çdo vit,falimentojnë ose gëlltiten nga ndërmarrjet më të mëdha.Megjithatë,më se 84 për qind e humbjeve në industri,vitin e kaluar mbetën të pambuluara.

Edhe në ato pak ndërmarrje ku kishte njëfarë rritje të prodhimit,kjo ishte rezultat para së gjithash i eksploatimit në shkallë të lartë të pasurive të shumta natyrore dhe fuqisë punëtore kosovare nga borgjezia e republikave jugosllave.

Gjendja në bujqësi është edhe më e vështirë.Pos humbjeve të mëdha,që vitin e kaluar arritën në shkallën 8,4 përqind të të gjitha humbjeve të ekonomisë kosovare,për çdo vit, siçshkruan shtypi,mbesin të pambjella mijëra hektarë tokë të punueshme,përveç mijëra të tjerëve që janë djerrinë e përhershme.Kjo degë e ekonomisë jep vetëm 20,9 për qind të prodhimit shoqëror,kur dihet se me te merret më se gjysma e popullsisë.Gjatë viteve të fundit prodhimtaria bujqësore ka rënë 5,4 për qind,kurse planifikohej të rritet 4 për qind.

Edhe pse toka e Kosovës është e njohur për plleshmërinë e saj,rendimentet e kulturave lavërtare janë deri 50 për qind nën mesataren jugosllave.

Ashtu si në të gjithë bujqësinë jugosllave edhe në atë kosovare mbizotëron prona private.Sektori privat ka më se 88 për qind të tokave të punueshme,pesë të gjashtat të mekanizmit bujqësor etj.Toka e punueshme bujqësore është e copëtuar në parcela tejet të vogëla.Mesatarja e tyre është vetëm 0,24 hektarë, kurse jo më pak se 4 për qind e zënë mezhdat (megjat).

Blegtaria,e cila jep 33 për qind të prodhimit bujqësor,ka rendimente shumë të ulëta. Fondi i përgjithshëm i bagëtive po varfërohet gjithnjë,ndërsa 95 për qind e tij i takon sektorit privat.Nga 600 mijë dele,sa kishte Kosova në vitin 1970,sivjet mbetën vetëm 295 000 copë.

tregtare jugosllave me më shumë se 600 njësi tregtare,200 prej të cilave vetëm në Prishtinë.Ndërmarrjet e republikave jugosllave nuk kanë kurrfarë pengese për shitjen e mallrave të tyre në Kosovë,ndërsa mallrat e pakëta kosovare vështirë gjejnë vend në tregjet jugosllave,bile edhe në tregun kosovar,jo vetëm për shkak të konkurrencës së egër,por edhe nga pengesat administrative.Në këtë mënyrë shumë ndërmarrje kosovare punojnë me kapacitete të përgjysmuara ose i kanë mbushur depot me mallra stoqe,duke i shtuar edhe më humbjet. Mirëpo,kjo nuk ndodh me lëndët e para minerale që nxirren në "Trepçë","Kosovë", Novobërdë, Kishnicë,Hajvali,Golesh,Devë,Volljak,Karaçevë, Strezovc,Babush e në vende tjera.

Edhe në tregtinë e jashtme nuk ka raporte të drejta.Derisa në Jugosllavi vitin e kaluar iu dhanë ndërmarrjeve 1188 pëlqime për tregti të jashtme,në Kosovë u dhanë vetëm 5 sosh. Tregtia e jashtme e Kosovës,e cila bëhet të shumtën me ndërmjetësimin e ndërmarrjeve jashtë Kosovës,vitin e kaluar kishte një deficit prej 3 miliardë dinarësh,ose dyfish më shumë se një vit më parë.Importi,që u rrit 67 për qind,ishte dyfish më i madh se eksporti,ndërsa vetëm gjatë gjashtëmujorit të parë të këtij viti, edhe përkundër masave të kufizimit,u rrit për 34 për qind.Vlera e eksportit mbulonte vetëm 50 për qind të vlerës së importit.

Deficit i madh tregtar dhe inflacioni i



**Me djersën dhe mineralin tonë pasurohen të tjerët.**

Në një gjendje të rëndë gjendet edhe pylltaria.Pyjet e pasura të Kosovës,po plaçkiten me të madhe nga regjimi antipopullor titist dhe po shkatërrohen vazhdimisht.

Kosova përdoret si një zonë tregu për shitjen e mallrave të gatshme industriale nga republikat e Jugosllavisë.Rreth 70 për qind të tregtisë së Kosovës e mbajnë mbi 200 firma

lartë në Jugosllavi,që arriti shkallën 32 për qind,bënë që qeveria jugosllave të detyrohet, për të shtaten herë pas luftës,të zhvlerësojë dinarin,këtë herë për jo më pak se 30 herë.

Kjo masë e ka vështirësuar edhe më tepër gjendjen në ekonominë jugosllave,por në mënyrë të veçantë e ka goditur rëndë ekonominë e varfër të Kosovës,e cila 25 për qind të kapa-

( Vijon në faqen 6 )

citeteve i bazon në lëndët e para nga importi.Për këtë shkak vetëm në industrinë kimike të "Trepçës",siç shkruan "Rilindja",parashihet të ketë 103 milionë e 800 mijë dinarë humbje.

## PASOJAT E KRIZËS U HIDHEN MBI KURRIZ MASAVE PUNONJËSE

Për të dalur nga kjo gjendje e vështirë, revizionistët jugosllavë i ngrejnë çdo ditë çmimet,duke e bërë në këtë mënyrë jetën e masave gjithnjë e më të shtrenjtë dhe më të vështirë.Gjatë vitit të kaluar,në mesin e shumë artikujve të tjerë u shtrenjtuan qumështi 43 për qind,mishi 29 për qind,energjia elektrike 24 për qind e shumë të tjerë.Vetëm gjatë tre muajve të parë të këtij viti çmimet u rritën dy herë më shpejtë se sa planifikohej.Në pesë muajtë e parë çmimet u ngritën 26,2 për qind,ndërsa vetëm gjatë muajit korrik çmimet me pakicë ishin 3,8 për qind më të larta se një muaj më parë,kurse ato të prodhimeve industriale 5,8 për qind.Kohëve të fundit u ngritën çmimet e miellit 2 dinarë për kilogram,të kafes 50 për qind, të detergjenteve 38 për qind etj.Tregu,ashtu si edhe prodhimi,nuk është aspak stabil dhe shpesh ka mungesa të artikujve të domosdoshëm .Edhe pas ngritjes së lartë të çmimeve artikuj si sheqeri,kripa,detergjentet, yndyrnat,kafeja,çaji,ilaçet,çimentoja,plehrat artificiale e shumë të tjerë ose mungojnë plotësisht ose gjenden me shumë vështirësi.Derisa shpenzimet e jetesës po shtohen me të madhe,të ardhurat personale pothuajse nuk ngriten fare,kurse të ardhurat reale janë në rënie të vazhdueshme.Të ardhurat personale në Kosovë ngriten për 4 për qind më ngadalë se mesatarja jugosllave.

Rrjedhim i krizës së rëndë ekonomike është edhe shkalla e lartë e papunësisë dhe kurbetit.Të aftë për punë Kosova ka 52 për qind të popullsisë(rreth 800 mijë vetë),por të zënë në punë në të ashtuquajturin sektor shoqëror ka vetëm rreth 168 mijë vetë. Më tepër se 70 mijë vetë kërkojnë punë nëpër entet e punës,por numri i vërtetë i të papunëve është shumë më i madh,sepse shumica e tyre as që paraqiten fare në këto farë entesh.Shkalla e zënies në punë e popullsisë së Kosovës është më shumë se katër herë më e ulët se ajo në Slloveni.

As struktura nacionale e punonjësve nuk është në proporcion të drejtë me strukturën nacionale të popullsisë.Vetëm 62 për qind të punonjësve janë shqiptarë,kurse serbë e malazezë jo më pak se 32,4 për qind.Kjo mospërputhje do të ishte shumë më e madhe po të analizohej struktura e atyre që punojnë nëpër zyra dhe vende udhëheqëse.

Akoma më të vështirë e bën gjendjen fakti se 52,3 për qind të vendeve të lira nuk plotësohen fare.Në anën tjetër shteti ka futur sistemin e punës jashtëorarit.Vetëm gjatë vitit 1978 me orar të zgjatur kanë punuar 51 865 vetë,ndërsa vitin e kaluar 7400 vende të punës janë mbajtur nga honorarxhinjtë.

Papunësia e madhe,varfëria dhe jeta e vështirë i kanë detyruar një numër të madh të të papunëve të marrin rrugën e trishtueshme të kurbetit.Siç detyrohen të pranojnë edhe vetë revizionistët rreth 120 000 vetë nga Kosova punojnë në viset e ndryshme të Jugosllavisë apo në vende tjera kapitaliste.Por,ky numër do të ishte shumë më i madh sikur të llogariteshin edhe kurbetqinjtë që shkojnë pa ndërmjetsimin e enteve të punës dhe nuk evidentohen fare.Nga ana tjetër numri i të mërguarve nga viset shqiptare në Maqedoni,Serbi e Mal të Zi është gjithashtu shumë i madh.Vetëm nga komunat e Tetovës,Gostivarit,Strugës e Kumanovës kanë emigruar 16 000 shqiptarë , ndërsa nga komuna e Ulqinit mbi 4000 vetë.

Revizionistët flasin shpesh për gjoja përpjekjet që bëkan ata për kthimin e kurbetqinjëve,por kjo është thjesht një demagogji.Nga të 17 000 vetët që u kthyen nga kurbeti në vitin 1978,vetëm 1000 prej tyre gjetën punë,kurse të tjerët u rrjeshtuan sërish në ushtrinë e të papunëve.Entet e punës përkundrazi përgatisin plane dhe hapin rrugë të reja të kurbetit.Gjatë tre-katër vjetëve të ardhshëm, planifikohet të dërgohen në Libi jo më pak se 10 000 kosovarë.

Pasojat e krizës së rëndë që ka mbërthyer ekonominë e Kosovës,revizionistët jugosllavë mundohen t`i hedhin mbi kurrizin e klasës punëtore dhe masave të tjera punonjëse.Kështu, rreth 67 për qind të punonjësve kosovarë kishin të ardhura personale nën 5000 dinarë, ndërsa 12,1 përqind e tyre,nën 3000 dinarë.

Veçanërisht e vështirë është gjendja e punëtorëve në prodhim të drejtëpërdrejtë.Xehtarët e minierave të Kosovës,siç shkruante "Rilindja" me shumicë po i lëshojnë minierat,për shkak të kushteve të vështira të punës dhe të pagave tepër të ulëta.Mesatarja e pagave të tyre,në vitin e kaluar,ishte vetëm rreth 2800 dinarë.

## GJENDJA E RËNDË NË EKONOMINË E KOSOVËS- PASOJË E SHFRYTËZIMIT KOLONIAL E KAPITALIST

Revizionistët jugosllavë dhe renegatët shqiptarë këtë gjendje të vështirë të ekonomisë së Kosovës mundohen ta paraqesin si pasojë të gjendjes së rëndë të ekonomisë botërore,prapambetjes së trashëguar të Kosovës, dobësive subjektive e profka të tjera si këto. Por,e vërteta qëndron krejt ndryshe.

Kosova,siç dihet,është një krahinë e begatshme me pasuri të shumëta natyrore.Rezervat e saj të thëngjillit-linjitit kapin 64 për qind të të gjitha rezervave jugosllave,ato të plumbit e të zinkut 67 për qind,të hekurnikelit 24 për qind,të energjisë elektrike 30 për qind,pastaj gati të gjitha rezervat e argjendit,kromit etj.Por,këto pasuri nuk shfrytëzohen nga ne kosovarët.Ato grabiten dhe shfrytëzohen si lëndë të para nga pushtuesit revizionistë jugosllavë.Prandaj,ekonomia e Kosovës është e gjymtuar,e njëanshme dhe e varur nga ekonomia e republikave jugosllave.Vendin kryesor në ekonomi e zënë bujqësia,industria nxjerrëse e lëndëve të para dhe ajo e përpunimit fillestar të tyre.Vetëm Kombinatet"Trepça" dhe "Kosova",të cilët prodhojnë energji elektrike dhe lëndë të para minerale,japin 48,8 për qind të prodhimit të përgjithshëm industrial të Kosovës.Industria e lëndëve të para minerare dhe bazike japin dy të tretat e prodhimit të përgjithshëm industrial.Në këto degë derdhen edhe shumica e investimeve të kapitalit jugosllav dhe atij botëror.

Politika e gërshërës së çmimeve është një mjet tjetër i borgjezisë jugosllave për të nxjerrë fitime nga Kosova.Prodhimet e Kosovës si gruri,thëngjilli,energjia elektrike,plumbi, zinku,kromi,argjendi etj.merren si lëndë të para me çmime shumë të ulëta dhe pothuajse të pandryshueshme.Më tepër se 90 për qind të prodhimit të papërpunuar të plumbi e zinkut "Trepça"ua jep blerësve jashtë Kosovës."Pjesa që shkon për të plotësuar nevojat e vendit tonë, shkruante revista "Economia" nuk shitet sipas çmimeve të tregut botëror , por me çmime të brendshme të caktuara me marrëveshje, të cilat shpeshherë janë (gjer 20 për qind)nën çmimet botërore".Kështu p.sh.çmimi i plumbit në tregun e vendit është 20 për qind më i ulët se ai në tregun botëror,ndërsa çmimet e hekurit,çelikut për betonim dhe bakrit(që prodhohen jashtë Kosovës)janë më të mëdha në tregun e brendshëm se sa në atë të jashtmin përkatësisht 124 për qind,72 për qind dhe 27,5 për qind.Vetëm për shkak të çmimeve të ulëta,me të cilat "Trepça" detyrohet t`ua shesë prodhimet e veta ndërmarrjeve jugosllave,gjatë vitit 1978 ajo kishte mbi 300 milionë dinarë humbje.

Kosova e shfrytëzon vetëm 37 për qind të energjisë elektrike që prodhon,ndërsa pjesën tjetër e marrin republikat jugosllave.Vetëm Bashkësia Elektroekonomika e Serbisë vjet mori mbi 2 milionë e 360 000 megavatorë energji elektrike."Një pjesë e energjisë elektrike e cila i përcillet Elektroekonomisë së Serbisë, shkruante "Economia", realizohet me çmime shumë të ulëta në krahasim me çmimet me të cilat ne e blejmë të njejtën energji elektrike nga Elektrodistribucioni i Serbisë".Nga ana tjetër,"Zhelezara"e Shkupit,që merr për çdo vit rreth një milion megavatorë energji elektrike,deri më 1977 e paguante një kilovatorë vetëm 0,25 dinarë,ose disa herë më pak se sa paguanim ne kosovarët.Nga ky çmim Kombinati"Kosova"çdo vit kishte rreth 150 milionë dinarë humbje.Kontestin rreth çmimit të kësaj energjie padrejtësisht e mori në dorë një komision jugosllav i arbitrazhit i cili sigurisht që nuk do ta zgjidhte atë drejtë.Perveç kësaj pothuajse gjithë sasinë e thengjillit të këtij Kombinati që nuk e harxhojnë termocentralet e tij,shkon në republikat jugosllave siç shkon edhe gati gjithë gazi industrial i këtij gjiganti.

Borgjezia e republikave jugosllave bën përgatitje intensive për shfrytëzimin e mëtejshëm, shumë më të madh, të lëndëve të para dhe të energjisë së Kosovës.Për të shuar etjen e ekonomisë jugosllave për energji,dhe në zbatim të porosive të Titos gjatë vizitës së tij të fundit në Kosovë,kohëve të fundit,federata formoi një komitet koordinues në nivel jugosllav për shfrytëzimin e thëngjillit të Kosovës.Republikat jugosllave parashohin të ndërtojnë në Kosovë termocentrale me fuqi prej 4500-5000 megavatorësh."Tanimë arritëm marrëveshtje konkrete me Kosovën,në mënyrë që nga potencialet e saj energjitike të sigurojmë energji elektrike afatgjate"-i deklaronte"Rilindjes" kryetari i Veçes Ekzekutive të Sllovenisë,në një kohë kur një slloven mesatarisht harxhon 4 herë më shumë energji se një kosovar.Kosova i ka edhe 170 fshatra të paelektrifikuara dhe jo rrallë detyrohet ta ndërpresë furnizimin e vet me energji,kurse me energjinë e saj furnizohen rregullisht republikat jugosllave.

( Vijon në faqen 7 )

Burimeve të pasura energjitike të Kosovës ia venë syrin edhe borgjezia e vendeve kapitaliste e revizioniste.Disa vende të Evropës Perendimore,siç shkruan shtypi,po bëjnë përgatitje për ngritjen e kapaciteteve të veta energjitike në Kosovë.

Ekonomia e Kosovës,siç shihet,është në vartësi dhe kontroll të plotë nga Serbia dhe republikat tjera jugosllave.Ndryshe nuk mund kuptohet deklarata e kryetarit të Veqes së Serbisë,I.Stamboloç,kur thot:"Sipas mendimit tim nuk ka pjesë të vendit tonë që nuk ka interes dhe leverdi për zhvillimin e "Treppçes".

Vërshimi i vrullshëm i kapitaleve të huaja ka bërë qe ekonomia e Kosovës të ngarkohet me borxhe të mëdha.Ekonomia jugosllave është njëra nga ekonomitë më të ngarrkuara në botë me borxhe,ndërsa borxhet e ekonomisë së Kosovës për banor janë tri herë më të mëdha se mesatarja jugosllave.Në vitin 1978 kreditë e papaguara u shtuan 43 për qind dhe arritën shumën 2,4 miliardë dinarë.Vetëm në formë të kamatës për kreditë e marra në atë vit,Kosova u pagoi bankave jugosllave dhe atyre të jashtmeve mbi 1 miliard dinarë.Krahina e Kosovës për çdo 100 dinarë të marrë, në vitin 1978 paguante 140 dinarë. "Për pesë vitet e ardheshme,shkruante "Politika" e datës 30. 3. 1980,Kosova duhet të kthejë borxhin prej 1.350miliardë (dinarë të vjetër)".

Humbjet e mëdha financiare,borxhet e shumëta e deficiti tregtar kanë bërë që aftësia akumuluese dhe riprodhuese e ekonomisë kosovare të jetë shumë e dobët dhe të ketë tendencë të vazhdueshme rënieje.Në krahasim me mesataren jugosllave ajo është 4 deri 5 herë më e vogël.Mjetet financiare të ndërmarrjeve kosovare përbëjnë vetëm 7,7 për qind të investimeve të përgjithshme në Kosovë,kurse gjithë pjesa tjetër është kapital i bankave dhe fondeve jugosllave e atyre botërore.

Propaganda revizioniste çirret se gjoja federata jugosllave ndihmon zhvillimin më të shpejtë të Kosovës e se bile kjo Krahinë gëzoka prioritet në Fondin federativ për të pazhvilluarit.Kjo zhurmë nuk bëhet për tjetër, veçse për t'i hedhur hi syve kosovarëve dhe për ta mashtruar opinionin jugosllav e atë të jashtëm rreth gjendjes së vërtetë në Kosovë.

Por,faktet tregojnë të kundërtën.Shkalla e zhvillimit të Krahinës jo vetëm që nuk bëri asnjë hap përpara,por,siçdetyrohet të pranojë edhe shtypi revizionist,viteve të fundit ajo ka rënë edhe për 5,1 për qind(në vitin 1975 ishte 33,1 për qind,ndërsa sivjet ajo ra në 28 për qind).

Në periudhën prej vitit 1953 -1978 prodhimi shoqëror për banor në Kosovë u rrit më ngadalë se në Jugosllavi.Derisa në vitin 1953 ai arrinte në shkallën 46,1 për qind të mesatares jugosllave,25 vjetë më vonë (me 1978) zbriti në shkallën 28,8 për qind.Popullsia e Kosovës përbën 7 për qind të popullsisë së përgjithshme të Jugosllavisë ,kurse pjesëmarrja e saj në të ardhurën kombëtare mezi arrin shkallën 1,9 për qind.

Revizionistët jugosllavë dhe krerët tradhtarë të Kosovës po i kushtojnë një vëmendje edhe më të madheintensifikimit të eksploatimit të pasurive tona,si rrugë gjoja për nxjerrjen e ekonomisë së Kosovës nga gjendja e vështirë dhe për zhvillimin e saj më të shpejtë . Republikat jugosllave kanë hartuar programe dhe projekte të reja për ndërtimin e reparteve të tjera në Kosovë.Në këtë mënyrë Kosova jo vetëm që nuk do të fitojë asgjë por,përkundrazi,gjendja e saj do të keqësohet edhe më shumë.Ekonomia e saj do të futet edhe më nën vartësinë e republikave të Jugosllavisë të cilat do t'i shfrytëzojnë egërsisht pasuritë e shumta të Kosovës për të përballuar krizën e rëndë në të cilën ndodhen edhe ato.

Propaganda revizioniste në Kosovë dhe Jugosllavi më kot mundohet ta arsyetojë prapambetjen e Kosovës dhe gjendjen e vështirë të ekonomisë së saj.Gënjeshtrave dhe demagogjisë së tyre djallëzore nuk u beson më njeri. Populli i Kosovës po sheh gjithnjë e më qartë se shkaktari i vërtetë i kësaj gjendjeje është kriza e thellë politike ekonomike e shoqërore që po e bren nga themelet regjimin titist dhe shtypja e shfrytëzimi i egër koloni al e kapitalist që ushtrohet mbi të.Ai po e kupton gjithshtu se e vetmja rrugë për të dalur nga kjo gjendje është lufta e pakompromis kundër regjimit revizionist jugosllav dhe tradhtarëve shqiptarë.

# Një faqe e lavdishme e luftës për liri e pavarësi

Detyrat historike të shtruara nga Lidhja Shqiptare e Prizrenit vazhdonin të mbeteshin ende në fillim të shekullit tonë në rend të ditës.

Pranvera e vitit 1910 e gjeti mbarë Kosovën në këmbë e me armë në dorë. Kryengritja, siç pohonin edhe dëshmitarë të kohës, kishte në bazë idenë kombëtare të pavarësisë. Dhe, në fakt, udhëheqës të lëvizjes si Idriz Seferi, si dhe shtypi patriotik shqiptar që e mbështeti kryengritjen, deklaruan se lufta bëhej për realizimin e autonomisë administrative të Shqipërisë.

Për të shtypur kryengritjen, qeveria xhonturke mobilizoi forca të mëdha ushtarake dhe gjeneralët e saj më të zotë. U angazhua drejtpërsëdrejti dhe erdhi për këtë qëllim në Kosovë vetë ministri i luftës i Perandorisë në atë kohë, Mahmut Shefqet Pasha. Ata ushtruan një terror të pashembullt. Megjithatë, qëndresa e kryengritësve shqiptarë qe heroike. Ata zunë pikat strategjike kryesore. Momentet kulmore të saj u bënë betejat e Kaçanikut e të Carralevës. Aty u gozhduan forcat 20-mijëshe xhonturke dhe u ndalua përkohësisht marshimi i tyre drejt Kosovës. Bijtë e Kosovës heroike e liridashëse, të udhëhequr nga strategë të luftës popullore si Isa Boletini e Idriz Seferi me shokë shkruan faqe lavdie e trimërie, të cilat do të mbeten edhe në të ardhmen të pashlyera në ndërgjegjen e mbarë kombit, i cili i ka përjetësuar e skalitur ata në vargje epike lapidare:

Çka ka dielli që s'ban dritë?
Ka krisë pushka n'Kaçanik.
Kaçanikut raft-i pika.
Nuk e dijtka ç'ka a frika
Nandë sahat tuj u therë me thika
Therë me thika nandë sahat
Ka ra kali not në gjak!

Shtypi i kohës, jo vetëm ai shqiptar, por edhe shtypi i huaj, i krahasoi betejat e Kaçanikut e të Carralevës,



ISA BOLETINI

me betejën e Termopilevë të epokës së lashtësisë. Porse gjatë kryengritjes së vitit 1910 pati edhe beteja të tjera të mëdha midis forcave shqiptare dhe forcave të panumërta xhonturke, siç qenë ato të Qafës së Morinës dhe të Qafës së Agrit. Aty gjenerali famëkeq Shefqet Turgut Pasha u ngujua me javë të tëra. Qeverisë dhe autoriteteve ushtarake xhonturke iu deshën më se tre muaj për ta shtypur këtë kryengritje.

Kryengritja pati jehonë të thellë e të gjerë jo vetëm brenda vendit në vilajetet e Shkodrës, Manastirit dhe të Janinës, por edhe jashtë tij.

Përvoja e kryengritjes së Kosovës nuk shkoi kot. Lëvizja kombëtare shqiptare nxori prej saj mësimet e duhura. Në këtë kuptim Kryengritja e Kosovës e vitit 1910 dhe Kryengritja e Malësisë së Mbishkodrës, Hotit e Grudës e vitit 1911 mund të merren si parathënje e Kryengritjes së Përgjithshme të vitit 1912. Si rrjedhim logjik dhe i drejtpërdrejtë i kësaj lufte mbarëshqiptare, erdhi Shpallja e Pavarësisë së Shqipërisë më 28 Nëntor 1912.

Por, si pasojë e vendimeve të padrejta, të fuqive imperialiste, me te cilat u lanë jashtë kufijve të shtetit të ri shqiptar Kosova e Rrafshi i Dukagjinit, dhe toka të tjera shqiptare në Maqedoni e Mal të Zi, kjo fitore mbeti e gjymtuar. Megjithatë në themelet e çimentuara me gjak të pavarësisë shqiptare qëndron edhe kryengritja e vitit 1910 e popullit trim e liridashës të Kosovës, e udhëhequr nga trima e patriotë të shquar si Isa Boletini e Idriz Seferi me shokë.

# VEPËR ME RËNDËSI TË MADHE TEORIKE DHE PRAKTIKE

## (LIBRI I SHOKUT ENVER HOXHA «VETADMINISTRIMI» JUGOSLLAV TEORI DHE PRAKTIKË KAPITALISTE»)

Në vitin 1978 , vargut të veprave të marksist-leninistit të shquar të kohës sonë, shokut Enver Hoxha,iu shtua edhe një vepër e re me rëndësi të madhe teorike e praktike për mbrojtjen e marksizëm-leninizmit e të socializmit.Në këtë vepër,si edhe herë të tjera,shoku Enver Hoxha tregon me logjikë të hekurtë,me gjuhë të thjeshtë e të kuptueshme rrënjët e revizionizmit titist,pasojat dhe rrezikun që paraqet ky variant i revizionizmit modern.Vepra është një thesar shumë i çmuar në duartë e marksistë-leninistëve dhe proletarëve kudo në botë që u tregon atyre të vërtetën mbi "vetadministrimin"jugosllav ("vetqeverisjen")si një teori dhe praktikë kapitaliste,të cilën,siç thekson shoku Enver Hoxha,"...titistët dhe kapitalizmi ndërkombëtar...e propagandojnë si një"rrugë të gatshme të sprovuar të socializmit" dhe e përdorin si një armë të preferuar në luftën kundër socializmit,revolucionit dhe luftërave çlirimtare".

Shoku Enver Hoxha,në veprën "Vetadministrimi" jugosllav teori dhe praktikë kapitaliste" demaskon në mënyrë të pakundërshtueshme teorizimet e telallit titist,Eduard Kardelit, të shprehura në librin "Drejtimet e zhvillimit të sistemit politik të vetqeverisjes socialiste".Lufta e drejtë e parimore,kurdoherë në baza marksiste-leniniste,e Partisë së Punës të Shqipërisë kundër revizionizmit titist ka qenë dhe është një shkollë e madhe që i mësoi marksistë-leninistët,proletarët dhe popujt e botës se si luftohen armiqtë e revolucionit dhe të socializmit,sado të maskuar që të jenë ata.

Në veprën "Vetadministrimi"jugosllav..." i bëhet një analizë shkencore rrugës së zhvillimit të revizionizmit titist,si varianti i i parë i revizionizmit modern në pushtet.Ai, siç thotë shoku Enver,ishte i pari që i doli për krah kapitalizmit botëror dhe që iu vu me zell të papërmbajtur luftës kundër revolucionit e marksizëm-leninizmit."...si përpara, edhe pas çlirimit të Jugosllavisë,konkludon shoku Enver Hoxha ,grupi renegat titist,që ishte i maskuar,që hiqej si përkrahës i sistemit socialist të vendosur në Bashkimin Sovjetik,që trumbetonte se do të ndërtonte socializmin në bazë të teorisë shkencore të marksizëm-leninizmit,në të vërtetë ka qenë kundër kësaj ideologjie dhe kundër përvojës revolucionare sovjetike".

Lufta Nacionalçlirimtare e popujve jugosllavë,padyshim,është epopeja e tyre më e lavdishme.Ajo përveç trimërisë,guximit dhe heroizmit të popujve,kishte edhe ndershmërinë e e komunistëve të vërtetë e konsekuentë jugosllavë.Por,në anën tjetër,në gjirin dhe sidomos në udhëheqjen e PKJ-së kishte shumë fraksionistë,devijatorë e nacionalistë borgjezë, të cilët bënë që të tradhtohej Lufta nacionalçlirimtare dhe revolucioni në Jugosllavi. Kjo tradhëti u duk qartë,përveç tjerash, edhe në qëndrimin e udhëheqjes së PKJ ndaj aleancës antifashiste.Grupi titist,siç vë në dukje shoku Enver Hoxha,afrohej dhe anonte nga angloamerikanët,në një kohë kur lufta nacionalçlirimtare e Jugosllavisë duhej të lidhej ngushtë me luftën çlirimtare të Bashkimit sovjetik.

Nga ana tjetër,si nacionalistë që ishin, ata mbanin një qëndrim shovinist ndaj popujve të shtypur në Jugosllavi dhe atyre fqinj. "Jugosllavia,thotë shoku Enver,rivendikonte toka në veri,sidomos në kufi me Italinë.Por ajo heshtte për kufijtë në jug,veçanërisht për ato me Shqipërinë,për Kosovën dhe tokat shqiptare në Maqedoni e në Malin e Zi".

Pas luftës Grupi Tito-Kardel-Rankoviç ndërmorri likuidimin e të gjitha tipareve marksiste-leniniste të revolucionit dhe u vu në kërkim të rrugëve gjoja të reja"socialiste" në fushën ekonomike,në politikën e brendshme dhe të jashtme,në arsim,në kulturë dhe në të gjitha fushat e jetës.Brenda një kohe të shkurtër u zhdukën edhe ato pak elemente socialiste që kishin lindur në ekonomi,normat e centralizmit demokratik në parti u shkelën brutalisht,partia u"pastrua" nga njerëzit besnikë të socializmit dhe u vu në vartësi të plotë të UDB-së famëkeqe,kurse në politikën e jashtme Jugosllavia u lidh edhe më shumë me imperializmin."Këto masa,shkruan shoku Enver Hoxha,provonin jashtë çdo dyshimi se ky"socializëm" që po ndërtonte Jugosllavia,nuk ishte gjë tjetër veçse rruga e integrimit në kapitalizëm"

Ishte kjo rrugë antimarksiste e titistëve ajo që i çoi ata në konfliktin me Bashkimin Sovjetik,me Stalinin dhe me të gjitha vendet e atëhershme socialiste dhe jo aspak përpjekjet që gjoja bënin Bashkimi Sovjetik dhe Stalini për ta mbajtur Jugosllavinë nën tutelën e tyre,siç dërdëllisin revizionistët.

Pas largimit nga Kampi socialist Jugosllavia titiste u lidh edhe më fortë pas qerres së imperializmit botëror."Si agjenturë e kapitalizmit botëror e përpunuar me kohë, thotë shoku Enver Hoxha,ajo iu drejtua atij menjëherë për ndihmë dhe ky,sidomos imperializmi amerikan,u tregua plotësisht i gatshëm t'u jepte Titos me shokë gjithë ndihmat e mbështetjen e nevojshme për t'u shpëtuar lëkurën dhe për t'i bërë ata një vegël të rëndësishme në luftën kundër socializmit,revolucionit dhe lëvizjeve çlirimtare".

Në këtë vepër shoku Enver argumenton me fakte bindëse se"teoria dhe praktika e "vetadministrimit"jugosllav është një mohim i hapët i mësimeve të marksizëm-leninizmit dhe i ligjeve të përgjithshme mbi ndërtimin e socializmit".

Duke u mbështetur në mësimet jetëdhënëse të marksizëm-leninizmit,në përvojën e pasur të ndërtimit të socializmit në Bashkimin Sovjetik të kohës së Leninit dhe Stalinit si dhe në përvojën e madhe të ndërtimit të socializmit në Shqipëri,shoku Enver hedh poshtë teorizimet e revizionistëve titistë,sipas të cilëve,socializmi s'mund të ndërtohet duke i përqëndruar mjetet e prodhimit në duartë e shtetit socialist,por duke e copëtuar pronën shtetërore socialiste,në duartë e grupeve të veçanta të punëtorëve të cilët gjoja e vetadministrokan atë drejtëpërdrejtë.Revizionistët jugosllavë kanë bërë të tyren tezën antimarksiste të Bauerit, sipas së cilës,nëse shteti drejton ekonominë ai bëhet tepër i fuqishëm kundrejt popullit dhe përfaqësisë kombëtare,gjë që,sipas tij,do të ishte e rrezikshme për demokracinë.Por, krejt të kundërtën vërteton përvoja e Shqipërisë socialiste,ku ndërtohet socializmi i vërtetë,ku ekonomia drejtohet nga shteti në mënyrë të planifikuar e të centralizuar dhe ku ka për masat liri e demokraci të vërtetë proletare.

Realiteti i zi në Jugosllavinë titiste,e cila është mbërthyer në darën e një krize të rëndë e të gjithanshme,vërteton më së miri konkluzionin e shokut Enver Hoxha se në Jugosllavi nuk ndërtohet dhe as që është ndërtuar ndonjëherë socializmi.Prona private mbi mjetet e prodhimit është shtrirë kudo në Jugosllavi. Ligje të shumëta lejojnë e bile stimulojnë ekonominë private dhe u lënë duartë të lira borgjezëve të rinj dhe të vjetër për të shtypur e shfrytëzuar masat punonjëse,të cilat jetojnë në kushte shumë të vështira,më të vështira edhe se ato të shokëve të tyre në vendet borgjeze. Në tërë Jugosllavinë është krijuar një klasë borgjeze në qytet e fshat e cila vazhdimisht pasurohet në dëm të masave popullore.Vetë Titua detyrohej të pranonte se disa borgjezë jugosllavë kanë depozituar në bankat jugosllave mbi 4-5 miliardë dollarë,pa llogaritur këtu miliardat tjerë që kanë depozituar ata në bankat e huaja.

Ekonomia jugosllave i ka hapur dyertë për kapitalin botëror e në mënyrë të veçantë për atë amerikan.Firmat e ndryshme kapitaliste janë të lira të bëjnë investime kudo në Jugosllavi,për të shfrytëzuar lëndët e para dhe krahun e lirë të punëtorit jugosllav.Revizionistët jugosllavë mburren me disa fabrika e ndërmarrje industriale që i kanë,por në fakt ato janë ngriturme kapitalin e borgjezisë perëndimore e cila aktualisht posedon më shumë se gjysmën e kapitalit të përgjithshëm jugosllav.Vetë fakti se Jugosllavia titiste sot ka rreth 20 miliardë dollarë borxhe të jashtme tregon se çfarë ekonomie kanë ngritur revizionistët në Jugosllavi. "Sistemi i "vetadministrimit" jugosllav mund të quhet një pushtet i kooperimit të kapitalizmit jugosllav me kapitalizmin amerikan dhe me kapitalistë të tjerë.Këta janë ortakë në pasuritë e Jugosllavisë në çdo gjë,në fabrika,në komunikacion,në hotele,në shtëpitë e banimit,deri edhe

(Vijon në faqen 9)

në shpirtin e njerëzve".

Revizionisti Kardel mundohet t'i bindë të tjerët se gjoja klasa punëtore në Jugosllavi i administron vetë ndërmarrjet nëpërmjet të ashtuquajturave këshilla të punëtorëve,të cilët gjoja zgjidhen nga vetë punëtorët etj. Por në të vërtetë,siç shkruan shoku Enver Hoxha në librin"Vetadministrimi " jugosllav", " Punëtori në Jugosllavi nuk drejton dhe nuk gëzon ato të drejta që i shpall me aq pompë "ideologu"Kardel".. "Në fakt,vendimtar është roli i asaj shtrese funksionarësh dhe borgjezësh të rinj që sundojnë në ndërmarrjen "vetadministruese".Janë ata që bëjnë planin,që caktojnë investimet,të ardhurat e gjithsecilit, të punëtorit dhe të vetes;natyrisht kërraba tërheq nga vetja e tyre.Janë krijuar të tilla ligje e rregullore që fitimet të jenë më të mëdha për udhëheqjen dhe të pakta për punëtorët".

Revizionistët jugosllavë,kur është fjala për ndërtimin e socializmit në fshat,mbajnë heshtje të plotë,pasi në fshatin jugosllav as që është ndërtuar socializmi ndonjëherë. Ligjet e shtetit jugosllav,siç thekson shoku Enver Hoxha,kanë krijuar mundësitë për lindjen dhe pasurimin e klasës së re borgjeze të fshatit dhe kulakërisë në kurriz të fshatarësisë së varfër.

Zhurmë të madhe bëjnë revizionistët titistë edhe rreth "lirive individuale"dhe"demokracisë" që ekzistokan në Jugosllavi.Por,lufta e proletariatit jugosllav,fshatrsisë,rinisë etj,nëpërmjet grevave,protestave,demonstratave etj. kundër regjimit titist,nuk tregon për ndonjë demokraci për masat,por të kundërtën;mungesën e lirisë dhe të drejtave për to. Për punonjësit në Jugosllavi,siç thotë shoku Enver,ka"liri"për të qenë të papunë,për të migruar jashtë atdheut e për t'u endur si hamenj nëpër rrugët e metropoleve kapitaliste, për të paguar taksa,për t'u diskriminuar dhe për t'u shfrytëzuar egërsisht nga borgjezia e vjetër dhe e re jugosllave,si dhe nga ajo e huaj.

Vend të veçantë në veprën "Vetadministrimi" jugosllav..."zë kritika e pikëpamjeve revizioniste të"teoricienit" Kardel mbi shtetin.Duke hedhur poshtë pretendimet e këtij tetalli titist,i cili me fraza abstrakte e konfuze përpiqet ta paraqesë sistemin jugosllav të delegimit si bartës të demokracisë së vërtetë,si shprehje të drejtëpërdrejtë të "vetadministrimit"të masave popullore, shoku Enver Hoxha thekson:"Në Jugosllavi nuk ekzistojnë organe të pushtetit shtetëror si përfaqësuese të vërteta të popullit.Atje ekziston vetëm sistemi burokratik i quajtur"sistemi i delegatëve".

Sistemi politik i "vetadministrimit socialist është i ndërtuar në kundërshtim flagrant me diktaturën e proletariatit.Marksizëm-leninizmi na mëson se midis shoqërisë kapitaliste dhe asaj komuniste është i domosdoshëm shteti i diktaturës së proletariatit.Në kundërshtim me këto mësime ,revizionistët jugosllavë mohojnë rolin e shtetit të diktaturës së proletariatit,të cilin pa fije turpi,pa bërë kurrfarë dallimi e barazojnë me shtetin e diktaturës borgjeze.Revizionisti me damkë Kardel,duke dëshiruar ta prezentojë sistemin famëkeq të "vetadministrimit"si sistemin më"human" ia kundërvë atë diktaturës borgjeze dhe asaj proletare,të cilat,pa bërë dallim mes tyre,i konsiderojnë që të dyja si dogmatike.E gjithë kjo bëhet për ta nxjerrë sistemin e vetadministrimit jugosllav si të vetmin sistem të drejtë dhe jodogmatik.

Problem tjetër që trajton shoku Enver në këtë libër,është edhe çështja nacionale e pazgjidhur në Jugosllavinë revizioniste,problem i trashëguar nga koha e kralëve të vjetër.Pas Luftës së Dytë botërore,Partia Komuniste e Jugosllavisë lëshoi parullën e "vëllazërim-bashkimit,por vetë parulla nuk mund t'i zgjidhte grindjet e vjetra nacionale ,që u thelluan edhe më shumë."Bashkimi"dhe"vëllazërimi"i popujve,për të cilët flitet shumë në Jugosllavi, kurrë nuk është shtruar mbi themele të drejta të barazisë ekonomike,politike,sociale e kulturore të kombeve e të kombësive.Këtë e dëshmon më së miri politika fashiste e bandës së Beogradit e ushtruar,për decenie me radhë,mbi popullsinë shqiptare në Kosovë,Maqedoni e Mal të Zi.




Për të dobësuar sa më shumë rezistencën e shqiptarëve,revizionistët jugosllavë bënë atë që kishin bërë pushtuesit osmanë shumë kohë më parë;copëtuan tokat shqiptare në dy republika dhe një krahinë autonome,që përveç emrit nuk ka asgjë autonome,pasi,si ekonomikisht ashtu edhe politikisht,është e varur plotësisht nga republika e Serbisë. Popullsia shqiptare në Jugosllavi edhe pse,siç tha shoku Enver në fjalën e 8 Nëntorit,si për nga madhësia e tokave,ashtu edhe për nga numri i popullsisë,bën sa dy republika të marra së bashku të Jugosllavisë,bile edhe më shumë,ndodhet në një prapambetje të theksuar ekonomike,politike,sociale e kulturore.

Revizionistët titistë mundohen ta paraqesin Jugosllavinë si vendin ku është zgjidhur më së miri çështja nacionale.Por,siç thekson shoku Enver,"me fjalë revizionistët mund t'i paraqesin si të duan marrëdhëniet midis kombeve e kombësive në Jugosllavi,por e vërteta e hidhur për këtë problem do t'i tmerrojë ata edhe pas vdekjes".

Duke e analizuar me objektivitet shkencor këtë situatë mjaft të vështirë e të turbullt, shoku Enver nxjerr konkluzionin e pakundërshtueshëm se "çështja nacionale në Jugosllavi nuk do të zgjidhet në qoftë se atje nuk përmbyset rendi kapitalist i ashtuquajtur vetadministrues".

Në veprën "Vetadministrimi"jugosllav..." shoku Enver Hoxha hedh poshtë gjithashtu edhe pikëpamjet e revizionistëve jugosllavë mbi revolucionin dhe luftën e klasave.Sipas revizionistëve titistë sot nuk mund të bëhet fjalë për përmbysjen me dhunë të shtetit kapitalist,për marrjen e pushtetit nga klasa punëtore dhe për vendosjen e diktaturës së proletariatit.Revizionistët jugosllavë ,ashtu si të gjithë revizionistët tjerë,mohojnë revolucionin proletar dhe luftën e klasave.Ata janë kundër dhe sabotojnë gjithashtu edhe luftërat çlirimtare të popujve të shtypur.

Në këtë vepër,shoku Enver demaskon edhe pikpamjet antimarksiste të revizionistëve jugosllavë mbi rolin e partisë marksiste-leniniste në revolucion e në ndërtimin socialist.Sipas revizionistit Kardel,partia e klasës punëtore duhet të merret vetëm me punën edukuese dhe nuk duhet të ketë rol udhëheqës.Mohimi i rolit udhëheqës të partisë dhe reduktimi i rolit të saj vetëm në sferën ideologjike e edukuese është në kundërshtim të plotë me doktrinën marksiste-leniniste.Duke hedhur poshtë këto teorizime të Kardelit,shoku Enver Hoxha thekson:"...udhëheqja e partisë përbën një çështje me rëndësi jetike për fatet e revolucionit dhe diktaturën e proletariatit,ajo pasqyron.. një ligj të përgjithshëm të revolucionit socialist".

Revizionistët jugosllavë,si antimarksistë që janë,duan një parti të tipit borgjez,të xhveshur nga çdo gjë komuniste,ashtu siç është Lidhja e tyre e "Komunistëve".Ata,siç thotë shoku Enver,nuk duan,dhe në të vërtetë nuk kanë parti politike të klasës punëtore,por një organizatë borgjeze,një klub ku mund të futet e të dalë cilido,kur të dojë e si të dojë,mjafton të deklarojë se është komunist,pa qenë nevoja të jetë i tillë.Natyrisht,kjo është një gjë normale për një parti si Lidhja e "Komunistëve"të Jugosllavisë që s'ka gjë prej gjëje komuniste."

Ka kohë që revizionistët titistë po bëjnë zhurmë rreth të ashtuquajturit "pluralizëm të interesave", që ,sipas tyre,u shprehka në kuadrin e "Lidhjes Socialiste" e cila përmbledh në gjirin e saj të gjitha rrymat politike,deri edhe te ato reaksionaret.Në veprën e tij, shoku Enver Hoxha,argumenton se "ky "pluralizëm",sido që të quhet"pluralizëm demokratik" ose "pluralizëm i interesave të punonjësve", ose ndonjë lloj tjetër,në të vërtetë,ndryshon vetëm formalisht nga pluralizmi borgjez"dhe nxjerr konkluzionin se "Sistemi politik i "Vetadministrimit" në Jugosllavi është një maskim i pacipë i tradhëtisë revizioniste ndaj marksizëm-leninizmit,ndaj socializmit shkencor dhe komunizmit".

Për të luftuar socializmin e vërtetë që u ndërtua në Bashkimin Sovjetik të kohës së Leninit e Stalinit dhe që po ndërtohet sot në Shqipëri si dhe për të ngadalsuar procesin e kalbëzimit të rendit kapitalist ,titistët,kanë sajuar "teori" të ndryshme rreth"rrugëve të ndryshme për në socializëm","llojeve të ndryshme të socializmit" etj.Në emër të zbatimit gjoja krijues të marksizmit dhe në përputhje me kushtet konkrete,ata mohojnë ligjet e përgjith-

( Vijon në faqen 10 )

thshme të revolucionit dhe të ndërtimit të socializmit.Duke hedhur poshtë këto teorizime,shoku Enver Hoxha shkruan: "E vërteta është se për ndërtimin socialist kërkohet të mbahen parasysh doemos kushtet konkrete të çdo vendi,por socializmi në çdo vend mund të ndërtohet vetëm në bazë të marksizëm-leninizmit,në bazë të ligjeve e të parimeve të përbashkëta për të gjitha vendet,të cilave nukmund t'u shmangesh nëqoftëse nuk don të përfundosh në kapitalizëm si Jugosllavia".

Në gjirin e klikës titiste,gjatë gjithë jetës së saj është zhvilluar një luftë e ashpër për pushtet në mes klanesh sunduese.Kohëve të fundit kjo luftë ka marrë përpjestime të reja.Për ta zbutur sadopak këtë gjendje , Titoja "zbuloi""udhëheqjen kolektive",qëllimi i së cilës është ruajtja e titizmit pas vdekjes së Titos(Sa ishte gjallë,Titoja nuk lejonte t'i cenohej sadopak sundimi personal mbretëror). "Udhëheqja kolektive",rreth së cilës po bëhet një zhurmë shurdhuese, është një reformë borgjeze si motrat e saj të mëparshme,si "sistemi i delegimit", "Ligji mbi punën e bashkuar" etj.Por,as kjo "shpikje"e famshme nuk mund ta shpëtojë titizmin nga fundi i turpshëm që e pret.

Titizmi,ashtu siç mëson shoku Enver Hoxha ka qenë dhe mbetet një armë e borgjezisë imperialiste,një zjarrfikës i revolucionit.Ai qëndron në një radhë,ka të njejtat qëllime dhe është në unitet ideologjik me revizionizmin modern në përgjithësi dhe me variantet e ndryshme të tij.

Edhe pse përpiqen ta fshehin,revizionistët titistë bëjnë të gjitha përpjekjet që sistemi i tyre "vetadministrues" të adopotohet e të zbatohet në shkallë ndërkombëtare. Por,popujt dhe klasa punëtore në Jugosllavi dhe kudo në botë po e shohin çdo ditë e më mirë se "vetadministrimi"jugosllav është një teori dhe praktikë vërtetë kapitaliste që nuk ka asgjë të përbashkët me marksizëm-leninizmin dhe socializmin e vërtetë."Realiteti jugosllav,shkruan shoku Enver Hoxha,provon çdo ditë tani dhe do të provojë akoma më mirë nesër se ku i shpieJugosllavinë,popujt e saj dhe klasën punëtore klika e Titos dhe e Kardelit.

Për vlerat e saj të gjithanshme teorike dhe praktike për mbrojtjen e marksizëm-leninizmit,të revolucionit e të socializmit,vepra e shokut Enver Hoxha "Vetadministrimi" jugosllav teori dhe praktikë kapitaliste" është një armë e fuqishme në duartë e popullit tonë të robëruar në Kosovë,Maqedoni e Mal të Zi për ta njohur titizmin,armikun tonë të urryer,dhe sistemin e tij të kalbur "Vetadministrues".

## LIBËR I RI I SHOKUT ENVER HOXHA

Këto ditë doli nga shtypi libri i ri i shokut Enver Hoxha "KRUSHOVIANËT",që përmban kujtime nga takimet që ka pasur shoku Enver me krerët revizionistë krushovianë që erdhën në fuqi pas vdekjes së Stalinit.Libri është pasqyrë e luftës heroike që ka zhvilluar PPSH dhe shoku Enver Hoxha kundër revizionizmit krushovian.

Ky libër po transmetohet çdo ditë në emisionet e Radio Tiranës.

# POPULLI AFGAN DO TË FITOJË

Po bëhet gati një vit që populli afgan po lufton me heroizëm kundër pushtuesëve sovjetikë dhe regjimit kukull të Kabulit.Në fillim agresorët sovjetikë u përpoqën të mashtronin opinionin ndërkombëtar duke trumbetuar se gjoja ata dërguan atje ushtrinë e tyre me kërkesën e Afganistanit,por lufta e vendosur dhe e pakompromis kundër pushtuesëve sovjetikë dhe mercenarëve afganë po u çjerr maskën më së miri carëve të rinj të Kremlinit.

Me gjithë masat e shumta të socialimperialistëve sovjetikë për ta shuar këtë luftë,flaka e saj po rritet çdo ditë dhe ka përfshirë pothuajse gjithë Afganistanin.Ushtria pushtuese sovjetike nuk po e ndjenë asnjë moment veten të qetë dhe po merr goditje të rënda e të njëpasnjëshme nga luftëtarët popullor të cilët gëzojnë përkrahjen e mbështetjen e plotë të masave popullore afgane.

Në vargun e betejave të shumta është për t'u theksuar ajo që u zhvillua,gjatë muajit shtatot,në luginën e Panshirit (150 kilometra në veri të Kabulit).Në këtë luftë agresorët sovjetikë angazhuan një numër të madh ushtarësh dhe mjete të shumta luftarake si tanksa e helikopterë.Qëndresa e vendosur e luftëtarëve dhe popullit të kësaj krahine i detyroi ushtrinë pushtuese dhe tradhtarët që pas tri javë luftimesh të tërhiqen me turp nga kjo zonë dhe të strukën në Kabul.Gjatë këtyre luftimeve ata lanë në fushën e betejës më tepër se 1500 ushtarë të vrarë e shumë të tjerë të plagosur si dhe u zunë nga populli 35 tanke e mbi 120 maqina të ndryshme luftarake.

Lufta e drejtë e popullit afgan,i cili po bënë sakrifica të mëdha për të jetuar i lirë e i pavarur,i ka sjellë në një gjendje tepër të rëndë si pushtuesit sovjetikë ashtu edhe qeverinë kuislinge të Karmalit.Socialimperialistët sovjetikë për t'u hakmarrë për humbjet që kanë pësuar dhe për të mbuluar disfatat e njëpasnjëshme,po përdorin kundër popullsisë së pafajshme edhe mjete e metoda të shfarosjes masive,si bombardimet,djegjet e fshatrave të tëra e deri te përdorimi edhe i bombave me napalm.Në kuadrin e këty re masave,ata,nga fundi i shtatorit ndërmorrën një fushatë të gjerë spastrimi në juglindje të Kabulit,gjatë së cilës më se 200 fshatra u bën objekt bombardimi të artilerisë dhe aviacionit.Me këtë rast u shkatërruan dhjetëra shtëpi banimi e objekte ekonomike dhe gjetën vdekjen një numër i madh banorësh të pafajshëm.

Burgosjet,vrasjet , shfarosjet masive e masat tjera të dhunës e terrorit fashist që po ndërmarrin pushtuesit sovjetikë në bashkëpunim me tradhtarët e vendit po shtojnë çdo ditë e më shumë urrejtjen ndër masat popullore,bile edhe në radhët e ushtrisë mercenare.Si rezultat i kësaj,ushtria e klikës së Karmalit është katandisur në një gjendje shumë të vështirë.Për çdo ditë,ushtarë të shumtë,madje edhe reparte të tëra,dezertojnë dhe bashkë me armët që kanë kalojnë në anën e luftëtarëve të lirisë. Dezrtimet e shumëta dhe humbjet e pësuara kanë bërë që numri i ushtarëve të ushtrisë mercenere të Karmalit të bie në 20 000 vetë nga 80 000 sa ishte në prak të agresionit sovjetik.

Një veprimtari të rrezikshme kundër popullit afgan po zhvillojnë edhe imperialistët amerikan dhe socialimperialistët kinezë të cilët s'po lënë mjet pa përdorur për ta shfrytëzuar luftën e drejtë të popullit afgan për intersat e tyre imperialiste.

Por,populli afgan nuk mashtrohet.Ai do të dijë t'i dallojë miqtë e vërtetë nga armiqtë e tij të përbetuar.Me popullin afgan janë proletariati dhe popujt liridashës të botës. Lufta e tij është e drejtë dhe patjetër do të fitojë.

## DIKTATURA FAȘHISTE NUK MUND TA MPOSHTË POPULLIN TURK

Më 12 shtator të këtij viti oficerët e lartë dhe gjeneralët e ushtrisë turke,në krye me Kenan Evrenin,duke pasur edhe ndihmën e reaksionit të brendshëm e të jashtëm,organizuan një puç ushtarak me anë të të cilit përmbysën qeverinë e Demirelit dhe vendosën diktaturën fashiste në Turqi.

Marrjen e pushtetit nga junta ushtarake,puçistët dhe reaksioni ndërkombëtar po mundohen ta parasin si një masë të domosdoshme për gjoja shpëtimin e "demokracisë" në Turqi.Por,në të vërtetë,ky puç u bë për t'i zgjatur jetën sistemit të shtypjes dhe shfrytëzimit dhe për të shuar me forcën e armëve revoltën e masave popullore turke,që kohëve të fundit ka shpërthyer si kurrë më parë.

Masat e shumta që ndërmorrën gjeneralët puçistë,menjëherë pas marrjes së pushtetit, si ndalimi i të gjitha partive politike e gazetave përparimtare,i grevave dhe demonstratave,ndalimi i sindikatave punëtore dhe shumë masa të tjera të dhunës e terrorit fashist, tregojnë më së miri qëllimet dhe fytyrën e tyre të vërtetë.

Por , as demagogjia e premtimet mashtruese,as qizmja e bajonetat e diktatorëve fashistë dhe as planet e intrigat e superfuqive imperialiste nuk mund ta ndalin hovin e klasës



**Grafikë revolucionare turke**

punëtore dhe popullit revolucionar turk.Nën udhëheqjen e bijve të tij komunistë ai me siguri do të ngritet dhe do të këpusë prangat e rënda me të cilat e kanë lidhur diktatorët fashistë dhe imperialistët e huaj.Vetëm lufta e vendosur,ashtu si të gjithë popujve të shtypur të botës,do t'i sjellë edhe popullit fqinj të Turqisë,lirinë e demokracinë e vërtetë dhedo ta shpëtojë nga skamja,mjerimi dhe tirania e egër fashiste.